# A lejohet të bëjmë dhikër me fjalët: Hu-ve, Hu-ve apo Allah, Allah

﴿ حكم الذكر بقول: هو. هو أو: الله. الله ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

AbdulAziz b. Abdil-lah b. Baz

**Përktheu:** Driton Lekaj

2011 - 1432

IslamHouse.com

# ﴿ حكم الذكر بقول: هو. هو أو: الله الله ﴾

« باللغة الألبانية »

عبد العزيز بن عبد الله بن باز

ترجمة: دريتون ليكاي

2011 - 1432

IslamHouse.com

## *A lejohet të bëjmë dhikër me fjalët: Hu-ve, Hu-ve ose Allah, Allah*

***Pyetja:*** “Një pyetëse thotë: Ne kemi një grup dhe ata i përkasin tarikatit (rrugës, drejtimit) Tixhani. Ata mblidhen në çdo ditë të xhumasë apo të Hëne dhe e përmendin Allahun me këtë dhikër: La ilahe il-lAllah dhe në fund thonë: Allah, Allah, me zë të lartë. Cila është dispozita e sheriatit për veprën e tyre?

***Përgjigja:*** Tarikati Tixhani është tarikat i shpikur dhe i devijuar dhe në të ka lloje të kufrit që nuk lejohet të pasohen përkundrazi duhet të braktisen dhe ne i këshillojmë pasuesit e saj që ta braktisin atë dhe t’i përmbahen rrugës së Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e kjo është rruga të cilën e kanë pasuar shokët e Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe e kanë mësuar nga Pejgamberi i tyre, Muhamedi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe Allahu qoftë i kënaqur me ta. Ndërsa prej tyre e kanë mësuar Imamët e Islamit, gjithashtu, si: Imam Maliku, Shafiu, Imam Ebu Hanife, Ahmedi, Euzaiu, Ishak b. Rahavejhi, Theuriu dhe dijetarët e tjerë të cilët e kanë mësuar dhe pasuar, e poashtu të cilën e ka pasuar Ehlu Suneti dhe Xhemati e që është: “Njësimi i Allahut dhe adhurimi i Tij, falja e namazit, dhënia e Zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe kryerja e Haxhit. Si dhe nënshtrimi ndaj urdhrave me të cilat na ka urdhëruar Muhamedi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe lënien e gjërave të ndaluara. E kjo është rruga (tarikati) me të cilën është dërguar i Dërguari (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

Tarikatet e sufinjve (dervishëve) është obligim të braktisen, përveç nëse në to ka gjëra që pajtohen me sheriatin, atëherë ato merren për shkak se sheriati ka thirrur në to. Ndërsa gjërat të cilat i kanë shpikur sufinjtë (dervishët) ato duhet të braktisen. Prej këtyre gjërave është edhe tubimi i tyre për të bërë dhikër me fjalët: Allah, Allah apo Hu –ve, Hu- ve, ngase kjo e tëra është e shpikur – bidat

dhe nuk ka bazë në fenë Islame të pastër. Ajo që është e lejuar të thuhet është: La ilahe il-lAllah, apo SubhanAllah, uel hamdulil-lah, ue la ilahe il-lAllahu uAllahu Ekber. Mirëpo ndërprerja në këtë mënyrë: Hu, hu apo Allah, Allah kjo është bidat i cili nuk ka bazë.

E ty që po pyet, të këshilloj që të mos prezantosh në tubimet e tyre dhe të mos jesh në mesin e tyre. Ti duhet t'i përmbahesh rrugës muhamediane e cila është transmetuar nga i Dërguari i Allahut ((lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), e që e përmban dhikrin e njohur:

- *SubhanAllah, uel hamdulil-lah, ue la ilahe il-lAllahu uAllahu Ekber*, në shtëpi, në xhami, në rrugë, në kuzhinë dhenë çdo vend.
- Njeriu e përmend Allahun kur është duke punuar diçka me fjalët: *"La ilahe il-lAllahu vahdehu la sherike leh. Lehul mulku ue lehul Hamdu ve huve ala kul-li shejin Kadir."*
- *"SubhanAllah, uel hamdulil-lah, ue la ilahe il-lAllahu uAllahu Ekber, apo la haule ue la kuvvete il-la bil-lah apo SubhanAllahi ue bihamdihi subhanAllahil" – Adhim.*

Dhikri (përmendja e Allahut) nuk ka ndonjë kufizim por, vetëm të thuhet kështu sikurse që është transmetuar nga i Dërguari (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe mos thuaj: Allah, Allah apo Hu, Hu apo sikur që bëjnë disa tubohen dhe kërcejnë dhe ju bien tupanëve, ngase tërë kjo është mëkat dhe e ndaluar.